## ZOTIMI PËR DIKË TJETËR POS ALLAHUT



**Përkufizimi:**

Fjala *zotim* në arabisht quhet *nedhër* (نذر) dhe gjuhësisht domethënë *detyrim*.

Kurse, në terminologjinë fetare *zotim* domethënë: *Kur njeriu, që është i ngarkuar sheriatikisht, ia bën detyrë vetes kryerjen e një vepre të mirë, që është vullnetare, duke madhëruar atë për të cilin zotohet*.

**Zotimi është ibadet për Allahun:**

Dije se zotimi është ibadet, i cili duhet t'i kushtohet vetëm Allahut, prandaj kushdo që ia kushton atë dikujt tjetër pos Allahut bie në shirk të madh. Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿ يُوفُونَ بِٱلنَّذۡرِ ﴾

**﴾Ata e zbatojnë premtimin.﴿**[1]

Por, nëse zotohet ndokush për dikë tjetër pos Allahut, nuk i lejohet atij njeriu ta përmbushë atë zotim.

**Kur është zotimi shirk?**

Zotimi është shirk kur njeriu ia bën vetes detyrë një gjë për hir të dikujt tjetër pos Allahut, në shenjë madhërimi e afrimi.

**Shembuj kur zotimi është shirk:**

1. Kur njeriu zotohet duke thënë: "Nëse e shëron Allahu të sëmurin tim, do të flijoj për varrin e filan-evliasë kaq dele ose kaq pasuri".
2. Kur thotë: "Nëse më lind ndonjë fëmijë, do të ther kurban për filan-evlianë, te varri i tij".
3. Kur thotë: "Zotohem se do t'i flijoj tri bagëti për filan-evlianë ose për filan-xhinin".
4. Po ashtu zotimi që bëhet për idhuj.
5. Gjithashtu edhe zotimi që bëhet për Diellin ose Hënën.

[1] Sureja el-insan, 7.

